# Qëndrimi i muslimanit ndaj haditheve të dobëta

﴾ موقف المسلم من الأحاديث الضعيفة ﴿

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** *Cili është obligimi ynë ndaj dukurisë negative të shpërndarjes së haditheve të dobëta? Cili është roli ynë – ne njerëzit e thjeshtë – drejt përhapjes së gënjeshtrës ndaj Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të)? Dëshirojmë t'u drejtoheni me një këshillë atyre që i përhapin hadithet pa u vërtetuar në saktësinë e tyre.*

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ...

Myslimani i sinqertë është ai që kujdeset që feja të mbetet e pastër dhe kthjellët nga çdo gjë e jashtme dhe  e huaj. Allahu na e ka plotësuar dhuntinë e Tij dhe na e ka plotësuar dhuratën e Tij me këtë fe të pastër dhe tolerante. Allahu ua ka marrë premtimin dijetarëve që atë tua kumtojnë njerëzve dhe mos ta fshehin si dhe i ka nënçmuar shumë prej atyre që iu është dhënë libri prej popujve të mëhershëm kur ata shpikën në fenë e tyre atë që nuk ua lejoi Allahu dhe i mveshën feve të tyre atë që nuk kanë ardhur me to. Dhe tërë kjo përmban një thirrje për kujdes të shtuar në mbrojtje të sunetit të Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe luftimin e çdokujt që e cenon atë përmes haditheve dhe dispozitave të shpifura.

Ndoshta më me rëndësi në këtë çështje do të ishte propzimi i disa hapave praktikë të cilët do të kontribuonin për të kufizuar përhapjen e gënjeshtrës ndaj të Dërguarit të Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të)  dhe do ta ngushtonin rrethin e saj, e prej këtyre hapave janë:

1. Njohja e njerëzve me rrezikun e gënjeshtrës ndaj të Dërguarit të Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe se ajo prej mëkateve të mëdha. Vepruesi i saj meriton ta shijoj dënimin e dhembshën në greminat e xhehenemit. Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Ai që gënjen për mua qëllimisht le ta përgatisë vendqëndrimin e tij në zjarr."* (Buhariu me nr: 110 dhe Muslimi me nr: 3)

2. Publikimi i librave të cilat kujdesen për t'i sqaruar hadithet e dobëta dhe të rrejshme, sikurse libri **"El Mevduat"** i Ibn Xhevziut, apo libri **"El Mevduat"** i Shevkaniut, apo **"Silsiletul Ehadith Ed Daifetu vel Mevduah"** të Shejh Albanit ... e të tjera.

3. Interesimi për ueb faqet e internetit që janë të specializuara në këtë lëmi, e prej uebfaqeve më të rëndësishme është: "Ed Durer Es Senijeh" www.dorar.net .

4. Sqarimi i ndikimit të madh negativ të haditheve të shpifura dhe të dobëta në mentalitetin e umetit dhe kulturën e trashëgiminë e tij. Dhe sqarimin se si kanë qenë shkak për devijimin e shumë njerëzve nga rruga e drejtë, sikurse që kanë qenë shkak i drejtpërdrejtë i përhapjes së kotësive, gabimeve dhe ekstremizmit. Gjithashtu duhet të marrim mësim nga popujt që kanë shtrembëruar dhe devijuar fetë e tyre për shkak se dijetarët e tyre nuk i kanë ruajtur ato nga çështjet e shpikura dhe të shpifura. E shembull për këtë ndër fetë është krishterizmi, e ndër fraksionet janë rafidat.

Imam Dhehebiu (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Për Allahun, ja si ka qenë gjendja e transmetimit të shumtë të haditheve në kohën e Umer b. Hatabit (Allahu qoftë i kënaqur me të). Ata e kishin të ndaluar ta bënin një gjë të tillë edhe pse ishin të sinqertë dhe të drejtë dhe nuk ekzistonin zinxhirë transmetimi[1] - bile ai (hadithi) ishte ende i freskët dhe nuk ishte mplakur -, atëherë çka ta merr mendja për transmetimin e haditheve garibe[2] dhe menakir[3] në kohën tonë kur i shtohet kësaj gjatësia e zinxhirëve të transmetimit dhe rënia e shpeshtë në gabime dhe iluzione?!

---

1 Për shkak të periudhës së shkurtër mes vdekjes së Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe periudhës së udhëheqjes së Umerit.

2 Hadithe të transmetuara nga një rrugë e vetme transmetimi në tërësi apo pjesërisht. (Hadithi 'garib' si nocion nuk aludon në saktësi apo të kundërtën por, transmetimi i tij nga një rrugë e vetme jep të kuptohet se nuk është i njohur dhe mund të jetë i dobët.)

3 Hadithe të dobëta të cilat bien në kundërshtim me hadithe më të sakta apo hadithe që ka në to dobësi të madhe.

Prandaj, duhet t'ua tërheqim vërejtjen këtyre prej transmetimit të haditheve dhe ah sikur të përkufizoheshin në transmetimin e garibit dhe haditheve të dobëta por, - betohem në Allahun – ata po transmetojnë hadithe të shpifura, të kota dhe të pamundshme në parimet bazike, dytësore, në luftërat e kohëve të fundit (që i paraprijnë shenjave të kijametit) dhe zuhdin (asketizmin).

*Allahu na ruajt.*

Ai që e transmeton këto dhe e din se janë të kota dhe i mashtron besimtarët: ky është zullumqar i vetes së tij, kriminel ndaj syneteve dhe lajmeve. Këtij personi i kërkohet të pendohet, e nëse pendohet e ndalet përndryshe është fasik (mëkatar) dhe i mjafton për mëkat të transmeton çdo gjë që e dëgjon. E nëse ai vet nuk din: Atëherë, le të tregohet i devotshëm dhe le të ndihmohet me dikë që i ndihmon në dallimin dhe pastrimin e haditheve që i ka dëgjuar.

*Allahu na ruajt.*

Kjo sprovë është përhapur dhe pakujdesia ka përfshirë njerëzit, e edhe në mes të muhadithëve (dijetarëve të shkencës së hadithit) në të cilët mbështeten myslimanët janë përvjedhur njerëz jo kompetentë, kështu që ehul kelamin dhe fukahatë nuk ka mbetur të qortohen."[4]

*Shejh Ibn Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:*

"Gjenden nganjëherë disa broshura që përmbajnë hadithe të dobëta dhe tregime të pabaza e pastaj përhapen te njerëzit e thjeshtë. E unë i drejtohem dhe i them atij që i publikon ato apo ndihmon në publikimin e tyre se ata janë mëkatarë. Përmes kësaj ata i devijojnë njerëzit nga rruga e Allahut, i devijojnë robërit e Allahut me këto hadithe të shpifura. Shpeshherë ndodh që hadithet të jenë të shpifura, e jo vetëm të dobëta. E disa injorantë të cilët e duan të mirën, të cilët mendojnë se publikimi i këtyre është prej gjërave me të cilat ju tërhiqet vërejtja njerëzve dhe i

[4] "Sijeru Alamin Nubela" 2/601.

frikëson ata, për shkak të qortimit dhe frikësimit që përmbajnë. E ai nuk e di se kjo çështje është e rrezikshme dhe se frikësimi i njerëzve me diç që nuk ka bazë është i ndaluar, ngase llogaritet prej frikësimit pa të drejtë. Apo në to ka nxitje për veprimin e diçkaje e që transmetimi për veprimin e saj nuk është i saktë prej Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) bile, është i shpifur. Dhe kjo gjithashtu është e ndaluar, sepse njerëzit mendojnë se kjo është e saktë dhe llogarisin shpërblimin te Allahu për veprimin e tij, ndërsa realiteti është ndryshe.

Le të kenë kujdes ata të cilët i përhapin këto broshura të mos bëhen nga ata që shpifin për Allahun gënjeshtër dhe i devijojnë njerëzit për shkak të injorancës. Dhe le ta dinë se Allahu nuk i udhëzon njerëzit zullumqarë. Është padrejtësi dhe zullum t'iu shpërndajnë robërve të Allahut atë që nuk është e saktë prej haditheve të Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të)." [5]

*Shejh Sulejman El Ulvani (Allahu e ruajt) ka thënë:*

"Ajo që të pikëllon dhe të vjen keq është përhapja tolerancës në transmetimin e hadithit te shumë dijetarë, nxënës të dijes dhe ligjërues të xhumasë dhe mos vërtetimi i saktësisë së tyre. Shumë herë dëgjojmë prej hatibëve dhe atyre që japin këshilla – e lëre prej të tjerëve – hadithe të shpifura apo shumë të dobëta dhe me gjithë këtë prerazi ia mveshin Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) me fjalët: Ka thënë Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) apo me fjalët: Argument për këtë është fjala e Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ... e të ngjashme me këtë. E kjo është dëshmi ndaj Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) pa dije dhe pohim i paargumentuar. E Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Ai që gënjen për mua qëllimisht le ta përgatisë vendqëndrimin e tij në zjarr."* Kështu që hadithet e shpifura dhe të dobëta janë përhapur me të madhe mes njerëzve të thjeshtë duke i dëgjuar shpeshherë nga hatibët dhe

[5] "Fetava Nurun Ala Ed Derb"

këshillëdhënësit. Allahu i lartësuar na ka urdhëruar që të sigurohemi në lajmet mes njerëzve e si është puna me lajmin e ardhur nga i Dërguari i Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kur dihet që fjala dhe vepra e tij janë legjislacion?!

E një pjesë tjetër e përmend hadithin dhe ia mvesh atë Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe as nuk e dinë kush e ka transmetuar në librin e tij e as saktësinë e tij. E kur dëshiron të kuptosh apo ta pyesësh: Kush e ka transmetuar? Dhe a është i saktë? Të përgjigjet me nguti duke e ngritur kokën: Nuk ndikon negativisht mos njohja e saktësisë së tij sepse ky është transmetim në veprat e mira – vullnetare. Çudi! *“Thuaj: "A ju lejoi All-llahu ju, ose ju i shpifni All-llahut?”* (Junus: 59)

Edhe nëse e paramendojmë se transmetimi ka të bëjë me veprat e mira – vullnetare; hadithet e shpifura nuk lejohet të përmenden vetëm se me sqarimin se ato nuk janë të sakta prej Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

Për shkak të kësaj tolerance kanë arritur bidatgjinjtë të përhapin bidatet e tyre mes njerëzve; me argumentin se ato hadithe përmbajnë tematika të veprave të mira – vullnetare dhe s’ka gjë nëse punojmë me to, duke u shtirë sikurse nuk e dinë se përmes tyre iu ligjësojnë njerëzve, ngase ata do të veprojnë me to dhe do t’ua kumtojnë të tjerëve.” [6]

*E Allahu e dinë më së miri.*

[6] “El Ilam bi Vuxhubit Tethebut bi Rivajetil Hadith” fq:4.